**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im shtoma diturinë”.**

Kuran

**“O Zoti im më pais me dituri të dobishme,
më jep furnizim të begatshëm,
mi prano veprat e mia”.**

Hadith

# Hyrje

Nga Umeri radijallahu anhu, transmetohet se ka thënë:
“Një ditë ishim duke ndejtur te i Dërguari i Allahut s.a.v.s., kur u duk një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. Në të nuk hetoheshin shenjat e udhëtimit dhe askush prej nesh nuk e njohëm. U ul pranë të Dërguarit, s.a.v.s. duke i mbështetur gjunjët e vet mbi gjunjët e tij, i vendosi duart e veta mbi mbi kofshën e tij dhe pyeti:

“O Muhamed, më trego ç’është Islami?

Muhamedi a.s. iu përgjigj. Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveq Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Zotit,
- të falësh namazin
- ta japësh zekatin
- ta agjërosh ramazanin
- ta kryesh haxhin në Kabe, nëse ke mundësi.

Ai pohoi “Të vërtetën e the”. Ne u çuditëm! Po e pyet dhe po ia vërteton.

Pastaj pyeti: Më trego ç’është Imani?

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- “Imani është të besosh Zotin
- Melekët e Tij
- Librat e Tij
- Të dërguarit e Tij
- Ditën e fundit
- Të besosh në të caktuarit e Tij, të mirës dhe të keqes.

Ai pastaj tha: “Të vërtetën e the”.

- Më trego ç’është Ihsani-Mirësia?
- Muhamedi a.s. iu përgjigj:

“Ta adhurosh Zotin sikur e sheh Atë, sepse, edhepse ti nuk e sheh Atë, Ai vërtetë të sheh ty”.

Pastaj pyeti: Ç’është çasti i Kijametit?

Muhamedi a.s. iu përgjigj: “Për këtë i pyeturi nuk di më shumë se ai i cili pyet”.

- Më trego mbi shenjat e tij.

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- “Kur robëresha t’i lind vetes zonjushë

- kur të shihen barinjët këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë se si garojnë në ndërtimin e godinave të mëdha. Pastaj shkoi kurse unë mbeta i habitur, e Muhamedi a.s. tha:
  “O Umer a e njohe atë që më pyeti”?
- Allahu dhe i Dërguari i Tij e din më së miri iu përgjigja.
  Muhamedi a.s. tha: “Vërtë ky ishte Xhibrili, erdhi tua mësojë fenë tuaj”.

( MUSLIMI )

# HAXHI

## DEFINICIONI:

Haxh d.m.th. **qëllim**, me fjalë tjera me pas qëllimin me madhërue Allahun. Ndërsa në Sheriatin Islam Haxh quhet:

**Kryerja e obligimeve të shartit Islam qëndrimin në arafat, kryerja e tavafit farz me nijet të ihramit për haxh.**

**A**rgument për haxhin kemi ajetin **Kur'anorë**:
**"Allahu ka obligue njerëzit, ata që kan mundësi t'i përballojnë rrugës ta vizitojnë dhe ta kryejnë haxhin në shtëpinë (e Tijë)"**

Ali Imran 97

**A**rgument **nga suneti** kemi hadithin e Muhamedit a.s.:
***"Është ndërtu Islami në pes shtylla:***

1. ***Dëshmija se nuk ka Zot tjetër përpos Allahut dhe se Muhamedi a.s. është i dërguari i Tij",***
2. ***Falja e namazit***
3. ***Dhënja e zekatit***
4. ***Agjërimi i Ramazanit dhe***
5. ***Kryerja e haxhit kush ka mundësi***

Po ashtu të gjithë dijetarët islam eksperta jan pajtu që haxhi është obligim dhe nuk e ka kundërshtue asnjëri.
Pra haxhi është farz prej farzeve të Islamit dhe shtyll prej shtyllave të Islamit. Është bërë obligim në vitin e gjashtë të hixhretit-disa kan dhënë mendime se është bërë obligim në vitin e nëntë të hixhretit.

Pyetje:

1. *Çka quajmë haxh?*
2. *Trego argumentet për obligimin e haxhit?*
3. *Kur është bërë obligim haxhi?*

# QËLLIMI I HAXHIT

Sikurse edhe obligimet tjera kanë qëllime të caktuara ashtu edhe haxhi ka qëllimet e tija, e ato janë:

1. Që në haxh të tubohen të gjith muslimanët anë e kënd botës në një vend; të njihen, të konsulltohen, ti shikojnë dobit e përbashkëta të cilat i zhvillojnë ato.
2. Që njeriu me iu përgjigj thirrjes së Ibrahimit a.s.
3. Që muslimani me i pa vendet e shenjta dhe me i ngritë ndjenjat e veta islame.
4. Që në vepër të realizohet teorija islame se nuk ka dallim në mes të ngjyrave, racave, kulturave, vendeve dhe nuk ka dallim në mes të individit ndaj individit pa marr parasysh çfar pozite ka.
5. Në Haxh përpos profiteve të tjera të botës shpirtërore janë edhe profitet tjera ekonomike. Zoti i Madhëruar në Kur’an thot:

   **“Që të prezentojnë në dobitë e tyre dhe ta përmendin Allahun në ditët e caktuara (të therrjes së Kurbanit)’’**

   El Haxh 28
6. Në haxh bëhet edhe unifikimi i fjalëve të muslimanëve lindje e perëndim në adhurimin vetëm Allahun, vëllazërimin e tyre dhe rrespektimin e ndjenjave të ndërsjellta në mes tyre.

**Pyetje:**

1. *Fol për qëllimet e haxhit?*

# SHARTET E HAXHIT

**Shartet e haxhit janë:**

1. **Islami**

   Haxhi është ibadet ndaj Allahut, prandaj pabesimtarit nuk i pranohet, d.m.th. se nëse pabesimtari e kryen haxhin pastaj e pranon islamin atë haxh të cilin e ka kryer para islamit nuk i pranohet por është i obliguar përsëri për ta kryer haxhin.

2. **Mosha madhore**

   Fëmiu nuk e ka obligim haxhin ashtu siç nuk e ka obligim agjërimin namazin etj. Argument për këtë e kemi hadithin e Muhamedit a.s.:

   “***Tre personave lapsi nuk i shkruan veprimet e tyre:***

   ***- fëmiu deri sa të rritet, i çmenduri deri sa të vetëdijësohet dhe i fjeturi deri sa të zgjohet”*** (DAVUDI NESAIU IBN MAXHE)

   - Fëmiu nëse e kryen haxhin i konsiderohet nafile jo farz, d.m.th. kur të rritet ai prap e ka obligim haxhin nëse i plotësohen kushtet.

3. **Mendja e shëndoshë**

   I çmenduri nuk e ka për obligim haxhin ashtu sikurse është i liruar edhe prej ibadeteve tjera.

4. **Liria**

   Për robin haxhi nuk është farz pse ai në vetëvete nuk posedon pronë.

5. **Që të ketë pasuri të mjaftueshme**

   - Pasuria si shart i haxhit përfshinë tri qështje:

   1. sigurimi i familjes me furnizim ushqyes
   2. sigurimi i familjes me veshmbathje dhe vendstrehim
   3. kryerja e haxhit.

   Haxhiu poashtu duhet të ket pasuri të mjaftueshme për me shku në Qabe dhe me u kthye, me pas po ashtu sigurimin e mjetit për me shkue në Qabe dhe me u kthye në vendlindje.

6. **Të jet i shëndoshë**

   - Haxhi është ibadet trupor për këtë arsye duhet të plotësohet ky shart.

7. **Të jet rruga e lirë**

   - Për të qenë haxhi obligim patjetër rruga duhet me qenë e lirë dhe e sigurtë. Nëse rruga është e bllokuar prej armikut apo është e pa sigurt për shkak të egërsirave haxhi nuk është farz.

- Këto janë shartet të cilat kanë të bëjnë për meshkujt, ndërsa sa u përket **femrave** ato duhet të i plotësojnë edhe dy kushte, e ato janë:

1. **Me pasë kujdestarin**
   - shart është që gruaja gjat shkuarjes në haxh me pasë për kujdestarë babën, vëllaun, mixhën, djalin ose burrin.
2. **Mos me qenë në idet**
   "**Idet** quhet afati i pritjes së gruas për shkak të shkurorëzimit". Pra, gruaja e posashkurorëzuar posa t'i kalojë **ideti** nëse i plotëson kushtet tjera e ka farz haxhin.

**Pyetje:**

1. *Cilat jan shartet e haxhit?*
2. *Trego për dy shartet shtesë të cilat u përkasin femrave?*

# RUKNET E HAXHIT

**Haxhi përbëhet prej dy rukneve e ato janë:**

## 1. Qëndrimi në Arafat dhe
## 2. Tavafi thelbësorë (IFADA)

- Nëse nuk kryhet një rukën prej rukneve të haxhit, haxhi nuk pranohet.

**Pyetje:**

*1. Cilat jan ruknet e haxhit?*

# RUKNI I PARË I HAXHIT

## QËNDRIMI NË ARAFAT

**Qëndrimi në Arafat është pjesë përbërëse (rukn) i haxhit që d.m.th. se nëse haxhiu këtë nuk e bënë haxhi i tij nuk pranohet kursesi.**

Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s.:
***"Haxhi në tërësi është së bashku me qëndrimin në Arafat*".**

- Koha e qëndrimit në Arafat është dita e 9-të e muajit Dhul Hixhe, d.m.th. nëse qëndrohet në Arafat para apo pas kësaj dite haxhi nuk pranohet.
- Dita e Arafatit fillon prej agimit të ditës së 9 -të të muajit Dhul Hixhe dhe përfundon me agimin e ditës së 10 -të të muajit Dhul Hixhe.
  Më e vlefshme është me shku në Arafat pas dreke të ditës së 9 -të të Dhul Hixhes dhe me qëndru një pjesë të natës në Arafat.

## VENDI I QËNDRIMIT NË ARAFAT

- Vendi i Arafatit është 20 km largë Qabës.
- Kufiri i Arafatit fillon prej kodrës së nderuar pra të Arafatit deri te kodra tjetër përballë saj, pra përfshinë të gjitha arat e hershme të quajtura arat e Beni Amrit, ndërsa kodra Urne nuk është pjesë e Arafatit.
  Vetëm qëndrimi në Arafat është ibadet dhe e plotëson ruknin e haxhit pa marrë parasysh ai qëndrim a është fjetur, ulur, në këmbë ose i shtrirë ose në ndonjë mjet transportues dhe pa marrë parasysh a është i pastërtë apo i papastërtë (si f.v. gruaja me menstruacion).

**Pyetje:**

1. *Çka është qëndrimi në arafat i haxhit?*
2. *Trego argumentin e qëndrimit në arafat?*
3. *Kur është koha e qëndrimit në arafat?*
4. *Trego kufizimin e arafatit?*

# SUNETET E QËNDRIMIT NË ARAFAT

**Sunetet e qëndrimit në Arafat janë:**

1. Me shku në Mine në ditën e 8 -të të Dhul Hixhes d.m.th. një ditë para qëndrimit në Arafat. Aty me qëndrue tërë natën, pastaj kur të lindë dielli me vazhdue rrugën për në Arafat. Mirpo nuk hynë në Arafat vetëm pasi të arrijë dielli në Zenit. Nëse arrijnë më heret qëndrojnë në vendin Nemre në periferi të Arafatit.
2. Në Nemre me marrë gusel (me u pastrue tërësishtë)
3. Mos me hy në Arafat para se të kalojë dielli kupën qiellore, por pasi të kalojë prej kupës qiellore (zenitit).
4. Imami me i mbajtë dy hytbe dhe me bë bashkangjitjen e drekës dhe të ikindisë para se të fillojë koha e namazit të ikindisë.
5. Pas bashkangjitjes së namazeve menjëher me hy në Arafat.
6. Me qëndrue në pjesën e poshtme të “Sahrat Kubar” të kodrës së Rahmetit.
7. Me qëndrue deri sa të perëndojë dielli, d.m.th. me qëndrue; edhe një pjesë të ditës dhe një pjesë të natës.
8. Me qëndrue në mjet transportues.
9. Me qenë i pastërt (jo xhunub) i mbuluar, me bë nijetin dhe me u kthye në drejtim të Kibles.
   Me qëndrue i papastërt pranohet, por me vleftë më të vogël.
10. Mos me qenë agjënueshëm pse Muhamedi a.s. kur ka qëndrue në Arafat nuk ka qenë agjënueshëm.
11. Mos me ndejtë nën hije vetëm nëse dielli është shumë i fortë dhe e mundon.
12. Me bë lutje të sinqerta dhe të përzemërta.
13. Me veprue sa më shumë punë të mira.
14. Me bë lutje vazhdimishtë, me këndu Kur’an, me u pendu, me falenderue Allahun, (tehmid) me madhëru Allahun (tekbir) dhe me lavdëru Allahun (tesbih).

**Pyetje:**

1. *Trego sunetet e qëndrimit në arafat?*

# RUKNI I DYTË I HAXHIT

## TAVAFI THELBËSORË (KRYESORË)

**Kemi tri lloje të tavafeve:**

1. Tavafi fillestarë apo i përshëndetjes fillestare (për muslimanët e të gjithë botës përpos banorëve të Mekes),
2. Tavafi thelbësorë apo kryesorë i cili është pjesë përbërëse e haxhit,
3. Tavafi lamtumirës, pra pasi të kryhet haxhi dhe fillon kthimi për në shtëpi,
4. Tavafi nafile.

Argument për tavafin kryesorë kemi ajetin Kur'anorë:
**"Le të bëjnë tavafin rreth shtëpisë më të vjetër (e cila është destinue me adhurue vetëm Allahun)".**

SURETUL HAXH 29

- Koha e tavafit kryesorë fillon me agimin e ditës së prerjes së kurbanit
- Tavafin kryesorë është vaxhib me bë në ditën e parë, të dytë dhe të tretë të Bajramit, ndërsa, nëse bëhet pas këtyre ditëve (pra vonohet) atëherë haxhiu e ka për obligim me pre kurban.

**Pyetje:**

1. *Sa lloje të tavafeve i kemi?*
2. *Trego argumentin për tavafin kryesorë të haxhit?*
3. *Kur është koha e tavafit kryesorë?*
4. *Çka duhet me bë haxhiu nëse e vonon tavafit kryesorë pas tri ditëve të Kurban Bajramit?*

# VAXHIBET E TAVAFIT

**Vaxhibet e tavafit janë:**

- Që haxhija me fillu tavafin nga këndi i Haxherul Esvedit, nëse nga këtu nuk e fillon prenë Kurban,
- Gjat tavafit me qenë Qabja në krahun e majtë, nëse e bënë të kundërtën pren Kurban,
- Shtat rrotullimet në tavaf jan vaxhib ndërsa katër rrotullimet e para janë farz.

# SUNETET E TAVAFIT

**Sunetet e tavafit janë:**

1. Përshëndetja e Hagjerul Esvedit me dorë, nëse ka mundësi edhe me puthë haxherul Esvedin. Kjo bëhet në secilin rrotullim prej shtatë rrotullimeve të Tavafit,
2. Duaja,
3. Që meshkujt në tri rrotullimet e para me shpejtu d.m.th. me ecën me hapa të shpejtë,
   - për femrat nuk është sunet me shpejtue por ata i bëjnë të gjitha rrotullimet me hapa të qetë
4. Me e zbulue krahrorin e djathtë,
5. Me qenë sa më afër qabes tavafi.

# MEKRUHET E TAVAFIT

1. Mekruh është që gjatë Tavafit me ngrënë ose me pi diçka,
2. Mekruh është me lënë një sunet prej suneteve të Tavafit.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë vaxhibet e tavafit?*
2. *Cilat jan sunetet eTtavafit?*
3. *Cilat janë mekruhet eTavafit?*

# VAXHIBET E HAXHIT

## Vaxhibet e haxhit janë pesë:

1. **Të ecurit në mes të kodrave Safa dhe Merva**
2. **Qëndrimi në vendin e quajtur Muzdelife**
3. **Gjuajtja e guralecëve**
4. **Të qethurit ose shkurtimi i flokëve**
5. **Tavafi Lamtumirës**

- Nëse nuk kryhet një vaxhib prej vaxhibeve të haxhit haxhi pranohet por prehet një dele kurban.

**Pyetje:**

*1. Cilat jan vaxhibet e haxhit?*

# VAXHIBI I PARË I HAXHIT

## TË ECURIT NË MES KODRAVE SAFA DHE MERVA

Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s.:
**“Bëne Saëjin (ecni në mes kodrave Safa dhe Merva) se Allahu ju ka bërë juve për obligim Saëjin”.**
Zoti i Madhëruar në Kur’an ka thënë:
**“Vërtet Safa dhe Merva janë prej dispozitave që i ka caktu Allahu (për haxh)”.**

- Haxhiu ec në mes këtyre dy kodrave duke e simbolizue ecjen e Haxherës duke kërku ujë për birin e saj Ismailin dhe duke mos e humb shpresën në ndihmën e Allahut.

# SHARTET E SAËJIT

1. Me qen Saëji pas veshjes së ihramit.
   - nëse e bën Saëjin e pastaj e vesh ihramin për haxh apo për umre ai saëj nuk vlen.
2. Me qenë pas Tavafit.

# VAXHIBET E SAËJIT

**Vaxhibet e Saëjit janë:**

1. Renditja që të ecurit me fillu prej Safës dhe me përfundue në kodrën Merva.
   - Me fillue të ecurit prej Mervës e me përfundue në Safa nuk konsiderohet Saëj.
2. Me qenë shtatë udhtime rrespektivisht ecje në mes këtyre dy kodrave.
3. Me bë të ecurin pas tavafit jo para tavafit.
4. Ai i cili ka mundësi me ecë në këmbë jo me ndonjë mjet transportues.
   - Nëse është i shëndoshë dhe pa arsye e bën Sajën me një mjet transportues pren kurban.

6. Mos me e shkurtue gjatësinë por me ecë plotësisht prej kodrës Safa e deri në Merve dhe e kundërta.

# SUNETET E SAËJIT

- Me qenë menjëher (pra pa ndërpre) pas Tavafit.
- Me qenë i pastërt pra me abdest.
- Ai i cili ka mundësi me ec në këmbë jo në ndonjë mjet transportues.
- Që meshkujt në mes dy dritave të gjelbërta me shpejtu pra me shkue me hapa të shpejtë.
- Nëse vonohet haxhiu dhe nuk e bënë saëjin në tri ditët e para të bajramit ai mund ta kryejë këtë vaxhib më vonë. Nëse është kthye në vendlindje ai duhet të vishet përsëri me ihram dhe e kryen këtë vaxhib mirpo nëse nuk kthehet për lënjen e vaxhibit prenë Kurban.

**Pyetje:**

1. *Trego argumentet për ecjen në mes kodrës Safa dhe Merva në haxh?*
2. *Cilat jan shartet e Saëjit?*
3. *Cilat jan vaxhibet e Saëjit?*
4. *Cilat jan sunetet e Saëjit?*
5. *Çka duhet të bëjë haxhiu nëse nuk e kryen Saëjin?*

# VAXHIBI I DYTË I HAXHIT

## "QËNDRIMI NË MUZDELIFE"

**Muzdelife quhet vendi i cili fillon pasi të përfundojë kodra e Arafatit pra prej ngushticës mes Arafatit dhe Muzdelifes dhe përfundon me kodrën e cila e ndan Muzdelifen me vendin e quajtur Mine.**

Argument kemi ajetin **Kur'anor**:

**"Kur ta kryeni qëndrimin në Arafat, përkujtone Allahun në Muzdelife "Mesharil Haram".**

Argument për këtë kemi **hadithin** e Muhamedit a.s.

***"Kush e ka falë këtë namaz të sabahut me ne dhe qëndron me ne (në Muzdelife) deri sa të nisemi për në Mine ndërsa më herët ka qëndru në Arafat pa marrë parasysh ditën apo natën ai e ka plotësu haxhin".***

- Mos me qëndru në Muzdelife prehet Kurban.
- Me qëndrue prej fillimit të agimit e deri sa të lind dielli një pjesë të natës në Muzdelife plotësohet vaxhibi.
- Me qëndru tërë natën, pra jo vetëm një pjesë të natës është sunet.
- Mustehab është me arritë në kodrën Kuzah të Muzdelifes të Mesharil Haram.
- Muzdelife quhet vendi në mes të Arafatit dhe Minës përpos kodrës Muhasir e cila është në mes të Minës dhe Muzdelifes.
- Koha e qëndrimit në Muzdelife është prej agimit të ditës së parë të Bajramit e deri te lindja e diellit të ditës së parë të Bajramit. Ndërsa me qëndrue tërë natën e Bajramit është sunet, që d.m.th. me qëndrue para agimit ose pas lindjes së diellit të ditës së Bajramit nuk e ka plotësue këtë vaxhib.
- Nëse largohet pas agimit dhe para namazit të sabahut pranohet por e ke lënë një sunet të qëndrimit në Muzdelife.

# SUNETET E QËNDRIMIT NË MUZDELIFE

1. Me u pastru (gusël) pse ai do të qëndrojë në Mesharil Haram dhe për Bajram, dhe se do të i falë dy namaze për njëherë, nëse nuk ka ujë merr tejemum.
2. Bashkimi i dy namazeve, të akshamit dhe të jacisë por pasi të fillojë koha e jacisë.
3. Me e zbukurue këtë natë me ibadet, si me namaz, me lexim të Kur'anit, lutje, dhe me përkujtim të Allahut.
4. Me i mbledhë guralecët.
5. Me qëndru saktësisht nëse ka mundësi në Mesharil Haramdhe me u ngjitë në kodër nëse ka mundësi.
6. Me falë sabahun pasi të fillojë koha e sabahut.
7. Që pas faljes së sabahut me qëndru edhe një kohë, me u kthye në drejtim të kiblës e me falenderu Allahun me njëhsu Allahun dhe me iu lut Atij.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti Kur'anor për qëndrimin në Muzdelife?*
2. *Trego për argumentin e dytë, sunetin për qëndrimin në Muzdelife?*
3. *Çka duhet të bëjë haxhiu nëse nuk qëndron në Muzdelife?*
4. *Cili vend quhet Muzdelife?*
5. *Cilat jan sunetet e qëndrimit në Muzdelife?*

# VAXHIBI I TRETË I HAXHIT

## “GJUAJTJA E GURALECAVE”

Kur Ibrahimi a.s. arriti te vendi për me bë Kurban birin e tij, shejtani i vjen dhe mundohet me e mashtrue dhe të mos e kryejë urdhërin e Allahut. Mirëpo Ibrahimi a.s. e ka kry urdhërin e Allahut dhe e ka gjuajtur shejtanin me guralec. Për këtë arsye edhe është vaxhib për haxhiun gjuajtja me guralecë në vendin ku Ibrahimi a.s. e ka gjuajtur shejtanin. Pra gjuajtja nuk është për me gjuajtë shejtanin, por simbolizon veprimin të cilin e ka bë Ibrahimi a.s. në atë vend duke e gjuajtë shejtanin me guralec.

Për këtë arsye gjuajtja e ka kohën e caktuar, vendin e caktuar dhe numrin e guralecëve të caktuar.

Argument për gjuajtjen e guralecëve e kemi hadithin të cilin e transmeton Ahmedi, Muslimi dhe Nesaiu se ***Xhabiri e ka pa Muhamedin a.s. në ditën e Kur’ban Bajramit duke gjuajtur guraleca dhe duke thënë: “Veproni si veproj unë gjatë kryerjes së haxhit se pas këtij viti nuk do të vijë më ndoshta në haxh”***.

Poashtu kemi edhe Ixhmain e Sahabëve, Tabiinëve dhe ekspertave islam se gjuajtja e guralecave është vaxhib.

# SHARTET E GJUAJTJEVE TË GURËVE

**Shartet e gjuajtjeve të guralecave janë:**

1. Me qenë prej lëndës tokësore apo gurore dhe me qenë më e madhe se bizelja (humsi) dhe më e vogël se lejthija (bunduki),
   - lejohet me dhe, me xehe, se të gjitha këto konsiderohen lëndë të tokës, ndërsa nuk lejohet me ari dhe argjent.
2. Çdo gjuajtje me qenë në vehte, nëse shtatë gurë gjuhen menjëher konsiderohet një gjuajtje,
3. Që gjuajtësi me pas qëllimin me gjuajtë, nëse gjuajtësi e ka gurin në dorë mirëpo tjetri i bie në krah apo në dorë dhe i bie apo gjuhet guri nuk konsiderohet gjuajtje.

# KOHA E GJUAJTJEVE

Gjujtja e guralecave e ka kohën dhe ditët e caktuara dhe të kufizuara.

- Koha e gjuajtjeve të guralecave është dita e prerjes së Kurbanit dhe tri ditët tjera të cilat vazhdojnë pas e që quhen EJAMU TESHRIKE.
- Fillimi i kohës së gjuajtjeve është agimi i ditës së prerjes së Kurbanit.
- Mbarimi i kohës së gjuajtjeve është me perëndimin e diellit mirëpo lejohet edhe pas perëndimit të diellit edhe pse është keq.

# ZËVENDËSIMI PËR GJUAJTJEN E GURALECAVE

Kush nuk mundet me i gjuajtë guralecat për shkak të ndonjë sëmundje apo ndonjë arsye tjetër lejohet me e autorizue dikend tjetër me i gjuajtë.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti i gjuajtjeve të guralecave në haxh?*
2. *Cilat janë shartet e gjuajtjeve të guralecave në haxh?*
3. *Cila është koha e gjuajtjeve të guralecave në haxh?*
4. *Kur është fillimi i gjuajtjeve të guralecave në haxh?*
5. *Kur është mbarimi i gjuajtjeve të guralecave në haxh?*
6. *A lejohet zëvendësimi për gjuajtjen e guralecave në haxh?*

# VAXHIBI I KATËRT I HAXHIT

# “TË RRUAJTURIT E KOKËS OSE SHKURTIMI I FLOKËVE”

Argument për të rruajturit e flokëve ose shkurtimin e tyre kemi ajetin **Kur’anor**:

**“Nëse dëshiron Allahu ju gjithsesi do të hyni në Mesxhidul Haram (Qabe) të sigurt me flokët e rruajtura dhe të shkurtuara”**

SURETUL FETH 37

Po ashtu kemi argument edhe **sunetin** e Muhamedit a.s.:

***“Transmetohet nga Enesi r.a. se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. arriti në Mine i gjuajti guralecat pastaj shkoi te vendbanimi i tij në Mine e prejti Kurbanin dhe i tha rrojtarit: Merr nga këtu, dhe sinjalizoi në anën e djathtë të kokës së tij pastaj i tha: “Vepro ashtu edhe në anën e majtë’’ pastaj iu tha edhe tjerëve të veprojnë ashtu”***.

(AHMEDI, MUSLIMI DHE EBU DAVUDI)

- Të qethurit është më e vlevshme se shkurtimi i flokëve pse transmetohet nga Ibn Amri r.a. se Muhamedi a.s. ka thënë:

***“O Zoti ynë mëshiroj të rruajturit”***

***Të tjerët që ishin prezent thanë lutu edhe për ata që i shkurtojnë. Muhamedi a.s. tha:”O Zoti ynë mëshiroj të rruajturit”***

***Të tjerët që ishin prezent prap i thanë: lutu edhe për ata që i shkurtojnë.***

***Muhamedi a.s. tha:”O Zoti ynë mëshiroi të rruajturit”***

***Të tjerët që ishin prezent prap i thanë lutu edhe për ata që i shkurtojnë.***

***Muhamedi a.s. tha: Edhe ata të cilët i shkurtojnë flokët”.***

MUTEFEKUN ALEJHI

Për gratë nuk është vaxhib me e qeth kokën por ata vetëm i shkurtojnë flokët. Për këtë kemi argument thënjen e Muhamedit a.s. ku thotë:

***“Gratë nuk e rruajnë kokën e tyre por vetëm i shkurtojnë flokët e tyre”.***

- Vaxhibi i shkurtimit të flokëve arrihet me shkurtimin e 1 të 4-tën të flokëve në kohë duke krahasu 1\4 e mes-hit të kokës gjatë abdestit.
- Ai i cili nuk ka flokë fare (qeli) vetëm e vendos briskun mbi kokë dhe vepron si me qethje të kokës me qëllim me u lirue nga ihrami.
- Koha e qethjes së flokëve apo shkurtimit të tyre është gjatë tri ditëve të Bajramit çka d.m.th. nëse vonohet më shumë ai vaxhib e ka me pre Kurban për vonimin e vaxhibit.
- Vendi i të qethurit të flokëve apo shkurtimit të tyre është Qabja dhe Mina pse Muhamedi a.s. me haxhin lamtumirës është qethur në Mine. Kush qethet në ndonjë vend tjetër përpos këtyre dy vendeve pren Kurban.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti për të qethurit ose rruarjen e flokëve në haxh?*
2. *Çka është më e vlefshme të qethurit apo rruarja e flokëve në haxh?*
3. *A është vaxhib gratë me i qethë flokët në haxh?*
4. *Sa është vaxhib me i shkurtue flokët*
5. *Kur është vaxhib me i qethë  apo me i shkurtue flokët?*
6. *Cili është vendi i shkurtimit të flokëve në haxh?*

# VAXHIBI I PESTË I HAXHIT

## “TAVAFI LAMTUMIRËS”

Ndryshe Tavafi Lamtumirës është edhe veprimi i fundit i haxhit, dhe ka për qëllim nderimin e Qabës pasi që haxhiu bëhet gati me u kthye në vendlindjen e tij.

Argument për Tavafin Lamtumirës kemi hadithin:

***“Transmetohet nga Ibni Abasi se ka thënë: Deri sa njerëzit (haxhinjët) shpërndaheshin në të gjitha drejtimet Muhamedi a.s. u tha: Mos të largohet askush prej juve deri sa mos ta bënë veprimin e fundit Tavafin rreth shtëpisë së shenjtë (Qabes”).***

(EBU DAVUDI, MUSLIMI, IBN HAXHE)

**Pyetje**:

1. *Trego çka është Tavafi Lamtumirës?*
2. *Cili është argumenti i Tavafit Lamtumirës?*

# SHARTET E TAVAFIT LAMTUMIRËS

1. Që ai i cili e kryen haxhin mos me qen banorë i Mekes pse Mekelija nuk ka nevoj Tavaf Lamtumirës pse ai vazhdimisht është në Mekë.
2. Që ai i cili ka qenë në Meke ka qenë në kryerjen e haxhit pa marr parasysh se cilin lloj të haxhit e ka kry, IFKAD, KIRAN apo TEMETUË. Ndërsa nëse është krye Umreja jo në kohën e haxhit nuk është vaxhib Tavafi Lamtumirës.
3. Mos me qen me Hajd apo Nifas gruaja. Kjo është për gratë të cilat e kanë kry haxhin mirpo pas haxhit i vinë menstruacionet ajo mund ta lëshojë Meken pa e kry haxhin lamtumirës. Pse kur është informue Muhamedi a.s. për Safijen se ajo e ka kry Tavafin Thelbësorë dhe i kanë ardhë menstruacionet, Muhamedi a.s. e ka leju me udhëtu pra me u largu prej Mekes pa e kry Tavafin Lamtumirës.

Koha e Tavafit Lamtumirës është pasi t'i kryejë haxhiu të gjitha obligimet dhe ka vendos me u largu prej Mekës.

**Pyetje**:

*1. Cilat janë shartet e Tavafit Lamtumirës?*
*2. Kur është koha e Tavafit Lamtumirës?*

# SUNETET E HAXHIT

Sunetet e haxhit janë njëherit të gjitha sunetet të cilat janë të farzeve dhe vaxhibeve të haxhit të cilat i kemi përmend më parë si:

- **sunetet e Ihramit të haxhit**
- **sunetet e qëndrimit në Arafat të haxhit**
- **sunetet e Tavafit të haxhit**
- **sunetet e Saëjit të haxhit etj.**

Mirpo tani do ti përmendim edhe sunetet tjera të haxhit e ato janë:

- **Tavafi Përshëndetës**
- **Pastrimi (Gusli) para Ihramit**
- **Parfymosja para Ihramit**
- **Pas Ihramit me thënë: "LEBEJKEALLAHUME LEBEJK" që quhet "TELBIJE".**
- **Me qëndru tërë natën në Mine gjatë tri ditëve të Kurban Bajramit, pra deri sa të gjuhen guralecat.**
- **Në ditën e tetë të Dhul Hixhes (ditën e TERVIJES) ME QËNDRU në Mine dhe m'i falë pesë kohët e namazit; drekën, ikindinë, akshamin, jacinë dhe sabahun pastaj me shku në Arafat ditën e Arafatit, pra ditën e nëntë të Dhul Hixhes.**
- **Me qëndru natën në Muzdelife ndërsa pas agimit dhe para lindjes së diellit me e lëshu Minen për me shku me i gjuajtë guralecat.**
- **Renditja e gjuajtjeve të guralecave.**

**Pyetje:**

1. *Cilat janë sunetet e haxhit?*

# IHRAMI

**Ihram quhet qështjet e lejuara të cilat ia ndalon njeriu vetes së tij për kryerjen e haxhit ose umres.**

Ihrami është shart i haxhit sikurse është Abdesti shart i namzit.

## ÇKA DUHET TË VEPROJË NJERIU PARA SE TË HYJË NË IHRAM

**Para se të hyjë në ihram haxhiu, mustehab janë:**

1. Me u pastru plotësisht, pra me marrë gusël
2. Me u parfymosë
3. Me vesh rroba të cilat nuk janë të qepura
4. Me i falë dy rekate dhe me bë nijetin për Ihram. Është vërtetu se Muhamedi a.s. kur e ka veshë Ihramin në Dhul Hulejfe i ka falë dy rekate namaz.
5. Me thënë TELBIJEN.

a. Argument për pastrimin e trupit kemi hadithin e Muhamedit a.s. kur ka arritë në Dhul Hulejfete është pastru, pra ka marrë gusël për Ihram.
b. Argument për këtë kemi hadithin e Aishes r.a. e cila ka thënë: "***E kam parfymosur të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. para se me veshë Ihramin me parfymin më të mirin të cilin e posedoja***".
- Me u parfymosë pas veshjes së Ihramit është e ndaluar.

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë Ihram?*
2. *Çka është Ihrami në haxh?*
3. *Çfar duhet të bëjë njeriu para se me veshë Ihramin?*

# VESHJA E DY MBËSHTJELLËSVE TË PA QEPURA

Pas pastrimit (Guslit) apo Abdestit haxhiu i veshë apo mbulohet me dy mbështjellësa. Njerin për pjesën e poshtme të trupit, tjetri në pjesën e epërme të trupit. Ne sot i quajmë peshkira të mëdhenj.

Transmeton Ibn Umeri se Muhamedi a.s. ka thënë:
***"Secili prej juve le të hyjë në Ihram me IZARIN (mbështjellës të poshtëm të trupit) dhe me RIDAE (mbështjellës të epërm të trupit) dhe me nalle (papuqe të sotme), kush nuk ka papuqe atëher le të vesh meste por le ti bëjë si papuqe"***.

# FALJA E DY REKATEVE

Sunet është që kur të vishet Ihrami me i falë dy rekate. Pse Muhamedi a.s. kur e ka veshë Ihramin në "DHUL HULEJFE" i ka falë dy rekate.

**Pyetje:**

1. *Çka veshë haxhiu në Ihram?*
2. *Cili është argumenti i dy mbështjellësve të mëdhenjë?*
3. *Çka është sunet me vepru kur të vishet Ihrami?*

# NIJETI I IHRAMIT

Haxhiu patjetër duhet t'a bëjë nijetin, pse vetëm veshja e Ihramit dhe qëndrimi në të është ibadet.

**Nijeti bëhet**:
- ose vetëm për haxh (**IFRAD**)
- ose për haxh dhe umre së bashku përnjëherë (**KIRAN**)
- ose për haxh dhe umre veq e veq (**TEMETUË**)

Pas nijetit haxhiu fillon me thënë TELBIJE-n pandërprerë.

**Telbija është kështu**:

**"LEBEJKALLAHUME LEBEJK**
**LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEBEJK**
**INEL HAMDE VE NIËMETE**
**LEKE VEL MULK**
**LA SHERIKE LEK".**

**Pyetje:**

1. *Trego për nijetin e Ihramit?*
2. *Çka duhet bërë haxhiu pasi ta veshë Ihramin?*

# VENDET E IHRAMIT (MIKATET)

Veshja e Ihramit para Mikatit është vaxhib.

Vendet e Ihramit mvaren prej cilës anë shkon haxhiu apo nga cili vend.

- Nga ana e Medinës fillon prej vendit “**Dhul Hulejfe**”
- Nga ana e Sirisë fillon prej vendit “**Xhuhfe**”
- Nga ana e Nexhdit fillon prej vendit “**Karnil Menazil**”
- Nga ana e Jemenit fillon prej vendit “**Jelmam**”
- Nga ana e Irakut fillon prej vendit “**Dhati Uruk”.**

Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s. ku thotë:

***“Mikati i Medinasëve është në Dhul Hulejfe, i Sirisë në Xhuhfe, i Nexhdit në Karnil Menazil, i Jemenit në Jelmam. Pastaj ka thënë Muhamedi a.s. këta janë Mikate edhe për të gjithë ata të cilët vijnë nga ajo anë për me kry haxhin dhe Umren”***.

BUHARIU

Kush veshë Ihramin para Mikatit (vendeve të caktuara) lejohet posaqërisht ata të cilët udhëtojnë me aeroplan pra mund të vishet Ihrami edhe në shtëpi.

- Kush e kalon kufirin e Mikatit, dhe e ka vesh Ihramin ai kthehet prap në Mikat dhe e rivesh Ihramin.
- Kush e kalon kufirin e Mikatit dhe nuk rikthehet në vendin e veshjes së Ihramit por e vazhdon haxhiu, ai pren Kurban se e ka lënë një vaxhib të Ihramit me fjalë të tjera një vaxhib të haxhit.

# KOHA E VESHJES SË IHRAMIT

Koha e veshjes së Ihramit respektivisht koha e fillimit të haxhit është prej fillimit të muajit Sheval dhe përfundon në ditën e parë të Kurban Bajramit.

Mundet veshja e Ihramit para muajit Sheval por është mekruh.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë vendet e veshjes së Ihramit?*
2. *Çka është veshja e Ihramit para Mikatit?*
3. *A mund të vishet Ihrami në shtëpi?*
4. *Çka duhet të veprojë ai i cili e kalon kufirin e Ihramit?*
5. *Çka duhet të veprojë haxhiu nëse e kalon kufirin e Mikatit dhe nuk kthehet?*

# NDALESAT E IHRAMIT

**Ndalesat e Ihramit janë:**

1. KONTAKTIMI SEKSUAL dhe çdo gjë që ka nxitë atë; si të prekurit, të puthurit, të përqafuarit etj.

   - Kontaktimi me gruan para qëndrimit në Arafat e prish haxhin që d.m.th. ai person e ka vaxhib me bë kada në vitin tjetër, dhe në të njejtën kohë e pren edhe një Kurban për shtatë persona; pra ose një deve, ose një lopë ose shtatë dele.

2. EL FUSUK. Pandëgjueshmëria ndaj urdhërave të Allahut dhe largimi prej rrugës së Allahut është e ndaluar gjatë gjithë jetës, pra edhe jashtë haxhit por posaqërisht është e ndaluar edhe në kohën e haxhit.
3. EL XHIDAL janë të ndaluara të gjitha qështjet të cilat hidhërojnë shokun apo haxhiun, si ngatërresat, fyerjet, sharjet, ofendimet etj.etj.
4. VESHJA E RROBAVE TË QEPURA - Muhamedi a.s. na ka mësu çka me veshë dhe çka mos me veshë pasi të bëhet nijeti i Ihramit edhe për burrat por edhe për gratë.

   - Çdo gjë çka është e çepur pa marr parasyshë; këmishë, pantallona, pallto etj.etj.
   - është e ndaluar me mbulu kokën me kapelë
   - është e ndaluar me veshë këpucë, patika etj.
   - për gratë është e ndaluar veshja e dorëzave
   - për gratë është e ndaluar mbulimi i fytyrës ndërsa për ta është e lejuar veshja e rrobave të qepura.

# ÇKA ËSHTË E NDALUAR NË TRUP

**Për trup janë të ndaluara:**

- hjekja apo qethja e flokëve,
- prerja e thonjëve,
- përdorimi i parfymit,
- përdorimi i masteve.

# NDALIMI I GJUETISË

Argument për ndalimin e gjuetisë kemi ajetin Kur'anor:
"**O ju besimtarë mos gjuani (mos vritni) deri sa ju jeni në haxh me Ihram**".

Suretul Maide 95

**Pyetje:**

1. *Cilat janë ndalesat kur haxhiu e veshë Ihramin?*
2. *Çka është e ndaluar në trup për haxhiun gjatë Ihramit?*
3. *Trego argumentin e ndalimit të gjuetisë gjatë Ihramit?*

# LIRIMI NGA IHRAMI

Prej momentit kur vishet Ihrami për haxhiun ndalohen gjërat e lejuara, mirëpo kur t'a kryejë haxhin i lejohen përsëri gjërat e lejuara mirëpo edhe gjërat e lejuara lejohen shkallë shkallë gradualisht. Për këtë arsye edhe quhen:

- lirimi i parë
- lirimi i dytë

a. Lirimi i parë: quhet lirimi nga Ihrami i të gjitha qështjeve përpos kontaktimit me gruan.

b. Lirimi i dytë: quhet lirimi edhe i të kontaktuarit me gruan.

**Pyetje:**

1. *Trego për lirimin nga Ihrami si bëhet?*
2. *Sa lloje të lirimit nga Ihrami i kemi?*
3. *Çka lejohet dhe çka nuk lejohet pas lirimit të parë?*
4. *Çka lejohet pas lirimit të dytë nga Ihrami?*

# LLOJET E HAXHIT

Ihram quhet fillimi i ndalimit të qështjeve të lejuara për shkak të kryerjes së haxhit ose umres, ose nijeti i haxhit apo i umres. Nga këto kuptojmë se i kemi tri lloje të ihramit ose mund ti çuajmë tri lloje të haxhit e ato janë:

1. Haxhi **Ifrad**
2. Haxhi **Temetuë** dhe
3. Haxhi **Kiranë**

**Pyetje:**

1. *Cilat janë llojet e Ihramit, me fjalë tjera cilat janë llojet e haxhit ?*

# HAXHI IFRAD

Zoti i Lartëmadhëruar në Kur’an thotë:
**“Dhe, plotësone haxhin dhe umren për Allahun”.**
Nga ky ajet kuptojmë se Haxhi dhe Umreja janë që të dyja kryerja e detyrave dhe obligimeve gjatë vizitës së Qabës (shtëpisë së Allahut) në kohë të caktuar mbrenda vitit, ashtu siq është e paraparë obligimi i agjërimit gjat muajit Ramazan të vitit, apo kryerja e namzit të Xhumasë në ditë të javës së caktuar, apo falja e namazit të akshamit (shembull) në kohë të caktuar.

Kështu edhe Haxhi i ka kohën e caktuar po ashtu edhe Umreja. Sa i përket Haxhit, haxhi është farz gjat muajve të kalendarit të hixhretit e ato muaj janë: Sheval, Dhulkade, Dhul hixhe.

Përpos këtyre muajve gjat tetë muajve tjerë bëhet Umreja. Ndërsa në këto tre muaj bëhet ose vetëm haxhi, ose haxhin me umren veç e veç ose haxhin dhe umren së bashku.

**Nëse gjat këtyre tre muajve bëhet vetëm haxhi me fjalë tjera vishet Ihrami vetëm për haxh ky lloj haxhi quhet Haxh Ifrad.**

**Pyetje:**

1. *Sa lloje të haxhit i kemi?*
2. *Çka quajm haxh IFRAD?*

# HAXHI TEMETUË

## HAXHI ME UMREN VEQ E VEQ

Nëse banorët që jetojnë jashta Mekës dhe jashta vendeve të caktuara për veshjen e Ihramit (Mikatit) gjat muajve të haxhit e veshin Ihramin dhe shkojnë në Qabe e bëjnë Umren dhe lirohen prej Ihramit dhe prapë në Meke natën e Kurban Bajramit ose edhe më herët e veshin Ihramin dhe e bëjnë haxhin ky lloj haxhi quhet Haxh Temetuë.

**Pra Haxh Temetuë quhet: veshja e Ihramit kryerja e Umres, lirimi prej Ihramit. Pastaj prap veshja e Ihramit dhe kryerja e Haxhit. Ndërsa për shkak të lirimit të Ihramit pren Kurban,**

siq thot Zoti i Madhëruar:
"**E kur të qetësoheni, ai që prej jush e kryen Umren deri në Haxh le të therrë Kurban**". Suretul Bekare 196

## SHARTET E HAXHIT TEMETUË

**Haxhi Temetuë i ka tre sharte:**

1. Me qenë banorë jashta Mekës dhe jashta vendeve të Mikatit.
2. Që haxhiu me krye Umren gjat muajve të haxhit Sheval, Dhul Kade dhe Dhul Hixhe dhe në të njejtin vit me kry haxhin.
3. Që haxhiu pasi ta kryej Umren me qëndrue në Meke dhe mos me u kthy në shtëpi, në vendlindje ose jashta vendeve të Mikatit d.m.th. jashta vendeve të veshjes së Ihramit.

**Pyetje:**

1. *Çka çuajmë haxh Temetuë?*
2. *Cilat jan shartet e haxhit Temetuë?*

# HAXHI KIRAN

## HAXHI DHE UMREJA SË BASHKU

**KIRAN quhet kryerja e Haxhit dhe e Umres me veshjen e një Ihrami gjat muajve të Haxhit.**

Haxhi Kiran po ashtu ka të bëjë me banorët jashta Mekës dhe jashta vendeve të Mikatit (vendeve të veshjes së Ihramit)

Në llojin e haxhit të Kiranit haxhiu e bënë nijetin në kryerjen e haxhit dhe të Umres së bashku, pra me veshjen e një ihramit ndërsa kryerjen e dy tavafeve dhe dy Saëjave.

## SHARTET E HAXHIT KIRAN

**Haxhi Kiran i ka tre sharte:**

1. Që haxhiu me krye Umren dhe Haxhin së bashku gjat muajve Sheval, Dhul Kade dhe Dhul Hixhe
2. Që edhe Haxhi dhe Umreja të bëhen me veshjen e një Ihrami
3. Me qenë banorë jashta Mekës dhe jashta vendeve të Mikatit

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë haxh Kiran?*
2. *Cilat jan shartet e haxhit Kiran?*

# ÇKA DUHET VEPRU NË HAXHIN KIRAN DHE TEMETUË

Haxhiu i cili e kryen haxhin Kiran ose Temetuë e prenë një dele Kurban (Hedj). Ky lloj Kurbani quhet **Kurban Dhurate dhe Falenderimi ndaj Allahut**. Argument për këtë e kemi ajetin Kur'anor:

"**E kur të qetësohen (nga Haxhi Temetuë ose Kiran) Pra ai që e kryen Umren deri në Haxh le të prenë Kurban**".

El Bekare 196

Kurbani e pren në ditën e Kurban Bajramit dhe atë në Meke pse kështu ka veprue Muhamedi a.s.

Kush nuk ka mundësi me pre Kurban i agjëron tri ditë gjatë haxhit dhe shtatë ditë pasi të kthehet në shtëpinë e tij, pra Kurbanin e zëvendëson me dhjetë ditë të plota të agjërimit. Për këtë kemi argument ajetin Kur'anor:

**"Ndërsa ai që nuk ka mundësi (me pre Kurban) është i detyruar të agjëroj tri ditë në haxh dhe shtatë ditë pas kthimit nga haxhi të gjitha ditët së bashku dhe të plotësohen dhjetë ditë".**

El Bekare 196

**Pyetje:**

1. *Çka duhet vepru për haxhin Kiran dhe Temetuë?*
2. *Cili është argumenti i prerjes së Kurbanit për haxhin Kiran dhe Temetuë?*
3. *Ku dhe kur e pren Kurbanin e haxhit Kiran dhe Temetuë?*
4. *Kush nuk ka mundësi me pre Kurban për haxhin Kiran dhe Temetuë çka duhet të bëjë?*

# ÇKA E PRISH HAXHIN

**Tri çështje e prishin haxhin, e ato janë:**

1. Mos qëndrimi në Arafat
2. Kontakti martesorë
3. Ihsari (mos kryerja e obligimeve për shkak të sëmundjes, paaftësisë etj.).

# TË PRISHURIT E HAXHIT PËR SHKAK TË MOSQËNDRIMIT NË ARAFAT

Nëse haxhiu prej mëngjesit të ditës së nëntë të Dhul Hixhes e deri në agim të ditës së parë të Kurban Bajramit nuk qëndron në Aarafat, pa marrë parasysh me qëllim ose pa qëllim, me vetëdije apo pa vetëdije i prishet haxhi. Për këtë arsye ai vitin tjetër i nevojitet me bë haxhin Kada.

Për këtë kemi argument hadithin e Muhamedit a.s.:

“***Haxhi është Arefat***”.

Janë pajtue të gjithë dijetarët se kush nuk qëndron në Arafat ditën e nëntë të Dhul Hixhes i prishet Haxhi.

**Pyetje:**

1. *Çka e prish haxhin?*
2. *Cili është argument i prishjes së haxhit për shkak të mos qëndrimit në Arafat?*

# TË PRISHURIT E HAXHIT PËR SHKAK KONTAKTIT MARTESORË

Të gjithë dijetarët janë të pajtimit se kontakti martesorë me bashkëshortën e prish haxhin dhe duhet me bë haxhin kaza vitin tjetër. Mirëpo kontakti martesorë mund të ndodhë në tri raste:

- para qëndrimit në Arafat
- pas qëndrimit në Arafat dhe para Tavafit Thelbësorë
- pas Tavafit Thelbësorë

Nëse ndodh kontakti martesorë para qëndrimit në Arafat haxhi prishet, edhe pse haxhiu vazhdon kryerjen e obligimeve tjera të haxhit.

Haxhiu në këtë rast e kryen haxhin kaza.

Haxhiu kur ta ban haxhin kaza vaxhib e ka gjithashtu me pre një dele Kurban.

- Nëse ndodh kontakti martesorë pas qëndrimit në Arafat dhe para Tavafit Thelbësorë, nuk prishet haxhi por ata e kanë vaxhib me pre nga një deve Kurban.
- Nëse ndodh kontakti martesorë pas Tavafit Thelbësorë nuk prishet haxhi por ata e kanë vaxhib me pre një dele Kurban.
- Nëse haxhiu nuk kryen marëdhënje bashkëshortore por vetëm përqafim, puthje apo ledhatim ai me bashkëshorten e kanë vaxhib me pre kurbanë nga një dele.

**Pyetje:**

1. *Çka ndodh me haxhin nëse bëhet kontakti martesorë para qëndrimit në Arafat?*
2. *Çka ndodh me haxhin nëse bëhet kontakti martesorë pas qëndrimit në Arafat?*
3. *Çka ndodh me haxhin nëse bëhet kontakti martesorë pas Tavafit Thelbësorë?*

# TË PRISHURIT E HAXHIT PËR SHKAK TË IHSARIT (SËMUNDJES APO PAMUNDËSISË SË KRYERJEVE TË FARZEVE)

Nëse haxhiu e bën nijet me kry Haxhin ose Umren mirëpo më vonë paraqitet armiku i cili e pengon ose sëmundja e cila e pengon, atëherë haxhi prishet dhe nevojitet me bë kaza vitin tjetër, mirëpo për këtë pren Kurban.

Argument për këtë kemi ajetin Kur'anor:

"**Kryene Haxhin dhe Umren për Allahun. Nëse në këtë rrugë pengoheni (në arritjen e këtij qëllimi) atëherë preni Kurban**".

El Bekare 196

Argument tjetër kemi hadithin e Muhamedit a.s.:

Muhamedi a.s. me shokët e tij e kanë ba nijet me vizitue Qaben dhe me bë Umren mirëpo kur i janë afru Mekës në vendin e quajtur Hudejbije pengohen nga  idhujtarët Kurejsh të Mekës për me shkue në Qabe, dhe kur vjen dita e parë e Bajramit Muhamedi a.s. e prenë një deve Kurban dhe i qethë flokët dhe lirohet nga Ihrami.

BUHARIU

Kur të pengohet haxhiu me i krye obligimet e Haxhit ose të Umres për shkak të armikut ose të sëmundjes i kryen tri veprimet, e ato janë:

1. Lirohet nga Ihrami, qethë flokët dhe vishet me rroba të rëndomta.
2. E bën Haxhin ose Umren kaza kur të plotësohen kushtet. Nëse nuk plotësohen kushtet nuk e ka për obligim me kry Haxhin Kaza.
3. E prenë një dele Kaza.

**Pyetje:**

1. *Çka ndodh me haxhin nëse pengohet haxhiu nga armiku ose sëmundja?*
2. *Trego argumentin si ka veprue Muhamedi a.s. kur është pengue me krye Umren?*
3. *Cilat obligime i kryen haxhiu nëse pengohet me krye Haxhin?*

# ÇKA NUK E PRISH HAXHIN POR PAGUHET DENIMI

- Nëse në haxh nuk kryhet ndonjë vaxhib paguhet me dënim d.m.th. kompenzohet dhe haxhi nuk prishet.
- Nëse në haxh veprohet ndonjë ndalesë e rëndë, atëherë paguhet me dënim d.m.th. kompenzohet dhe haxhi nuk prishet.

**Dënimi mundet me qenë:**
- me prerje të **Kurbanit**
- me dhënje të **Sadakasë** ose
- me **Agjërim**.

**Dënimet e ndalesave të haxhit janë:**
- dënimi për shkak të veshjes së rrobave të qepura
- dënimi për shkak të përdorjes së parfymit
- dënimi për shkak të prerjes së flokëve
- dënimi për shkak të prerjes së thonjëve
- dënimi për shkak të gjuetisë

**Pyetje:**

1. *Cilat janë dënimet për mos kryerjen e veprimeve në haxh?*
2. *Numro dënimet për shkak të ndalesave të haxhit?*

# DËNIMI PËR SHKAK TË VESHJES SË RROBAVE TË QEPURA

- Nëse haxhiu (mashkull) vesh rroba të qepura dhe i mban një ditë të plotë ose një natë të plotë e pren një dele Kurban.
- Nëse haxhiu (femër) e mbulon fytyrën e saj një ditë të plotë ose një natë të plotë prenë një dele Kurban.
- Veshja e rrobave të qepura është ndalesë prej ndalesave të haxhiut në Ihram. Pse Muhamedi a.s. e ka ndalu me u veshë rrobat e qepura për haxhiun në Ihram.

# DËNIMI PËR SHKAK TË PËRDORJES SË PARFYMIT

Nëse haxhiu gjatë kohës kur është në Ihram e parfymos një pjesë të trupit si p.sh. dora, këmba, koka të tërën, atëherë ai e pren një dele Kurban.

- Nëse e parfymosë vetëm një pjesë të një pjese të trupit si p.sh. një pjes të dorës, një pjes të këmbës ose një pjesë të kokës- jep sadaka.
- Nëse dy, tri e më shum herë përdorë parfymin- për secilën herë pren dele Kurban.
- Edhe përdorimi i mastit obligon prerjen e deleve Kurban pa marrë parasysh a është i përzier me parfym ose jo.
- Masti për shërimin e plagëve nuk obligon Kurban.

# DËNIMI PËR SHKAK TË SHKURTIMIT TË FLOKËVE

Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:
"**Dhe mos i rruani kokat tuaja, për derisa të mos arrijë Kurbani në vend (në therrtoren e caktuar në Mine)**".

El Bekare 196

Nga ky ajet kuptohet se rruarja e flokëve apo shkurtimi i tyre gjatë haxhit është i ndaluar.

- Nëse flokët e kokës ose kimet e mjekrrës bien vetvetiu nuk ka dënim.
- Nëse haxhiu i shkurton apo e qethë një të katërtën e flokëve e më shumë prenë një dele Kurban.
- Nëse haxhiu i shkurton apo i qethë më pak se një të katërtën e flokëve jep Sadaka.
- Edhe rrojtari edhe i rruari që të dy denohen siq përmendëm më lartë.

# DËNIMI I PRERJES SË THONJËVE

- Nëse haxhiu i prenë thonjët e njërës dorë e prenë një dele Kurban.
- Nëse haxhiu i pren thonjët e një, dy, tre apo katër gishtave për secilin gisht jep Sadaka.
- Nëse i prenë thonjët e pesë gishtave por jo të njërës dorë por të duarve dhe të këmbëve atëher për secilin gisht jep Sadaka.

# DËNIMI PËR SHKAK TË GJUETISË

Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:
**"E ju është ndaluar gjuetia e tokës derisa të gjindeni në Ihram. (gjatë kryerjes së haxhit). Frigojuni Allahut para të cilit të gjithë ju do të tuboheni".**

El Maide 96

**Për shkak të gjuetisë gjatë kohës së ihramit janë tri lloje denimi:**

- dënimi me Kurban
- dënimi me i ushqye të varfërit
- dënimi me agjërim

  Mvarësisht ç'farë kafshe gjuan në të njejtën mas pren Kurban prej kafshëve të buta ose e paguan vlerën e kafshës së gjuajtur.
- Dënimi është i paraparë për haxhiun pa marr parasysh a gjuan me qëllim, pa qëllim ose pse ka harru.
- Kush e gjuan gjahun por nuk e vret por vetëm e plagos atëher shiqohet gjendja e gjahut nëse është plagosur rëndë atëher prehet Kurban mirëpo nëse është plagosur lehtë, atëherë ipet Sadaka.

**Pyetje:**

1. *Ç'farë dënimi ka haxhiu nëse i veshë rrobat e qepura një ditë të plotë?*
2. *Ç'farë dënimi ka haxhika (femër) nëse e mbulon fytyrën një ditë të plotë?*
3. *Ç'farë denimi ka haxhia nëse e parfymosë një pjesë të plotë të trupit?*
4. *Ç'farë dënimi ka haxhiu nëse e parfymosë një pjesë të një pjese të trupit?*
5. *Masti për shërimin e plagëve a obligon Kurban?*
6. *Ç'farë dënimi ka haxhiu nëse e qethë apo i shkurton një të katërtën e flokëve të kokës?*
7. *Ç'farë dënimi ka haxhiu nëse i qethë apo i shkurton më pak se një të katërtën e flokëve?*

# DËNIMI PËR SHKAK TË MOSKRYERJES TË NDONJË VAXHIBI TË HAXHIT

Haxhi nuk prishet nëse nuk kryhet një vaxhib prej vaxhibeve të haxhit por egziston denimi.

**Denimet e vaxhibeve të haxhit janë:**
1. Dënim për mos qëndrimin në Muzdelife.
2. Dënimi për mos gjuajtjen e gurëve.
3. Dënimi për papastërtinë gjatë Tavafit dhe
4. Dënimi për moskryerjen e Saëjit.

# DËNIMI PËR MOSQËNDRIMIN NË MUZDELIFE

Kush nuk qëndron në Muzdelife pa arsye ai e pren një dele Kurban për shkak të lënjes së vaxhibit.

Kush nuk qëndron në Muzdelife për shkak të ndonjë arsye të shëndoshë nuk pren Kurban. Prej këtyre arsyeve janë: sëmundja, pa aftësia dhe pamundësia për shkak të pleqërisë dhe turma e madhe për gratë. Argument për këtë e kemi hadithin e Muhamedit a.s. kur e ka liru familjen e tij për shkak të turmës së madhe.

Argument tjetër është edhe baza e sheriatit e cila është ndërtue në tolerancë dhe mëshirë për robërit.

**Pyetje:**

1. *Me çka dënohet haxhiu nëse nuk qendron në Muzdelife?*
2. *A dënohet haxhiu nëse me arsye të shëndoshë nuk qëndron në Muzdelife dhe cilat janë ato arsye?*
3. *Pse Muhamedi a.s. i ka lirue mos me qëndru në Muzdelife familjen e tij?*

# DËNIMI PËR MOS GJUAJTJEN E GURALECAVE

Gjuajtja e guralecave është vaxhib prej vaxhibeve të haxhit dhe mos gjuajtja e tyre obligon prerjen e një dele Kurban.

- Nëse haxhiu nuk i gjuan guralecat në katër ditët e para të Kurban Bajramit pren një dele Kurban.
- Nëse prej njëzet e një guralecave sa është e paraparë me i gjuajt në ditë, haxhiu i gjuan vetëm shtatë, atëherë e prenë një dele Kurban pse shumica e merr dispozitën e të tërës.
- Nëse prej njëzet e një guralecave sa është e paraparë me i gjuajtë në ditë nuk i gjuan katër, atëherë jep vetëm Sadaka.

# DËNIMI PËR SHKAK TË MOSKRYERJES SË SAËJIT NË MES TË SAFËS DHE MERVËS

Kush nuk e kryen Saëjin ai pren Kurban një dele se Saëji është vaxhib prej vaxhibeve të haxhit. Ndërsa lënja e vaxhibit për denim ka prerjen e një Kurbanit.

**Pyetje:**

1. *Me çka dënohet haxhiu nëse nuk i gjuan guralecat?*
2. *Me çka dënohet haxhiu nëse në katër ditët e para të Kurban Bajramit nuk i gjuan guralecat?*
3. *Me çka dënohet haxhiu nëse nuk e kryen Saëjin?*

# DËNIMI PËR SHKAK TË KRYERJES SË TAVAFIT I PAPASTËR TË (PA GUSËL DHE PA ABDEST)

**Kemi tri lloje të tavafeve:**

1. Tavafi Thelbësorë ( IFADA)
2. Tavafi Përshëndetës dhe Lamtumirës dhe
3. Tavafi i Umres

## 1. Tavafi Thelbësorë (Ifada)

- Tavafi thelbësorë është pjesë përbërëse e haxhit (rukën). Nëse haxhiu e kryen këtë tavaf i papastërtë (xhunub) ose gruaja me menstruacion duhet të prehet një deve Kurban.
- Nëse haxhiu e përsërit tavafin para përfundimit të ditëve të haxhit (tri ditët e Kurban Bajramit) nuk pren deve kurban.
- Nëse haxhiu e përsërit tavafin pas përfundimit të ditëve të haxhit (pas tri ditëve të Kurban Bajramit) e prenë një dele Kurban.
- Nëse haxhiu nuk është i papastërt (xhunub) por e kryen këtë tavaf pa Abdest e prenë një dele Kurban, por nëse merr Abdest dhe e përsërit atëherë nuk pren asgjë Kurban.

## 2. Tavafi Përshëndetës dhe Lamtumirës

- Nëse haxhiu e bën Tavafin Përshëndetës ose Lamtumirës (xhunub) i papastërtë e prenë një dele Kurban.
- Nëse haxhiu këtë tavaf e kryen pa Abdest ai jep vetëm Sadaka.

## 3. Tavafi i Umres

- Nëse haxhiu Tavafin e Umres e bënë i papastërt (xhunub) ose pa Abdest e prenë një dele Kurban.

**Pyetje:**

1. *Sa lloje të tavafeve kemi?*
2. *Me çka dënohet haxhiu nëse tavafin thelbësorë e kryen i papastërtë (xhunub)?*
3. *Me çka denohet haxhika nëse tavafin thelbësorë e kryen me menst56ruacione?*
4. *Me çka denohet haxhiu nëse mbrenda tri ditëve të Kurban Bajramit e përsëritë tavafin thelbësorë të cilin e ka kry i papastërtë (xhunub)?*
5. *Me çka dënohet haxhiu nëse pas tri ditëve të kurban bajramit e përsërit tavafin thelbësorë të cilin e ka krye i papastërtë (xhunub)?*
6. *Me çka dënohet haxhiu nëse e kryen tavafin thelbësorë pa abdest?*
7. *Me çka dënohet haxhiu nëse tavafin përshëndetës ose lamtumirës e kryen i papastërtë (xhunub)?*
8. *Me çka dënohet haxhiu nëse i papastërtë (xhunub) e kryen tavafin e Umres?*

# VIZITA E XHAMISË DHE VARRIT TË MUHAMEDIT A.S.

Vizita e xhamisë dhe varrit të Muhamedit a.s. është e vlefshme dhe ka bazën në hadithet e Muhamedit a.s. të cilat po i përmendim:
Transmeton Ebu Hurejre se Muhamedi a.s. ka thënë:
"***Angazhohuni dhe përforcohuni për me i vizitue tri xhamitë e shenjta e ato janë: Kjo xhami e imja, Qabja e Madhëruar dhe Mesxhidi Aksaja***".

Mutefikun Alejhi

Po ashtu edhe falja e namazit në xhamin e Muhamedit a.s. ka vlerë të madhe .

Transmeton Ebu Hurejre se Muhamedi a.s. ka thënë:
"***Namazi në xhamin Time këtu ka vlerë më të madhe se njëmijë namaze në xhamit tjera përpos Qabes së Madhëru".***

Mutefekun Alejhi

Në xhaminë e Muhamedit a.s. është edhe varri i tij ku më parë xhamia kishte sipërfaqe të vogël ndërsa shtëpia e Muhamedit a.s. ka qenë afër dhe kur ka ndërrue jetë Muhamedi a.s. është varrosë aty.

Muhamedi a.s. ka thënë:
"***Në mes të varrit tim dhe minberit në xhamin time është bashqja prej bashqeve të xhenetit (REVDATUL XHENET)***"

BUHARIU

Dhe në fund po e përfundojmë me hadithin e Muhamedit a.s. dhe e lusim Allahun që të na bëjë të mundur ta vizitojmë dhe ta takojmë në xhenet.
"***Kush më viziton Mua pasi që të vdes ai më ka vizituar mua sikurse për së gjallë".***

Teberani dhe Darikutni

## PËRMBAJTJA